**Zgjedhjet në Republikë të Kosovës dhe në Republikë të Shqipërisë dhe reflektimi në Luginë të Preshevës**

**Zgjedhjet parlamentare në Republikë të Kosovës**, të mbajtura më 11 qershor 2012, e që në përputhje me Ligjin për Zgjedhjet e Përgjithshme në Republikën e Kosovës( Ligji Nr.03/L-073), besohet që janë të rregullta.

Pritet emërimi i mandatarit nga Presidenti i Republikës së Kosovës, për formimin e Qeverisë, në pajtim me nenin 84, paragrafi 14. Ndërsa Qeveria e Kosovës, në pajtim me Kushtetutën e saj neni 95, paragrafi 2, pritet të krijohet brenda 15 ditëve pas emërimit të kandidatit për kryeministër. Edhe pse në këto zgjedhje, nuk ka asnjë parti a koalicion parazgjedhor që si i vetëm të ketë dalur fitues i bindshëm, duket që do ketë ende probleme në lidhje me formimin e qeverisë. Për dallim nga zgjedhjet e kaluara, kur ishte problemi në lidhje me mandatarin për kryeministër, në këtë rast është kapitull i mbyllur, pasiqë Aktgjykimi i Gjykatës Kushtetuese, rasti Nr. K0103/14, e ka qartësuar përfundimisht!

Në fushatën zgjedhore u dëgjuan edhe premtime politike, madje u bënë edhe “fushata zgjedhore” edhe nëpër vendbanimet e Luginës së Preshevës( nga disa subjekte politike!), po ashtu i’u kërku edhe vota e qytetarëvë të Luginës së Preshevës të cilët banojnë nëpër vendbanime, në Republikë të Kosovës, duke i’u premtu si zakonisht! Me këtë rast nuk presim ndihmë individuale për qytetarët e saj, por ka nevojë dhe kërkon ndihmën e Republikës së Kosovës, për të realizuar Interesin Kombëtarë të Shqipëtarëve të Luginës së Preshevës.

**Zgjedhjet parlamentare në Republikën e Shqipërisë,** që do mbahen brenda një muaji, me ato tashmë të mbajtura në Republikën e Kosovës. Zgjedhjet parlamentare në Republikë të Shqipërisë, ishte vendosur që të mbahen më 18 qershor 2012, mièrpo me Marrëveshjen politike mes Kryeministrit Rama dhe kryetarit të Partisë Demokratike, u vendos për 25 qershor 2017.

Në pajtim me Kushtetutën në nenet 96, paragrafët 2 dhe 3 dhe nenin 105, paragrafi 3, cakton afatin prej 10 ditësh, që Presidenti i Republikës së Shqipërisë të emëroj kryeministrin nga votimi i mocionit-miratimit në Kuvend!

**Lugina e Preshevës ( Kosovës Lindore gjegjësisht Shqipëria veri-lindore),** si nga Shteti Amë, ashtu edhe nga Republika e Kosovës( si shteti i dytë Amë), kërkon ndihmë edhe më serioze në drejtim të sendërtimit të Aspiratave tona. Shqipëtarët e Luginës së Preshevës, aspirojmë arritjen e objektivave politiko-kombëtare. Interesi Kombëtarë i Shqipëtarëve të Luginës së Preshevës, tashmë dihet botërisht, që primare është zgjedhja e statusit politikë të saj, i mbetur dhe mbajtur peng nga Serbia, që nga Marrëveshja e Paqës së Konçulit.

Në pajtim me nenin 8, paragrafi 1, të Kushtetutës, obligohet Shteti Amë që:” Republika e Shqipërisë mbron të drejtat kombëtare të popullit shqiptar që jeton jashtë kufijve të saj.”

Duke patur parasysh, gjenocidin latent por edhe në format më perfide që Serbia zhvillon në shumë drejtime kundër vendbanimeve Shqipëtare të Luginës së Preshevës, madje edhe të ndihmuar edhe nga elementë të huaj( si ndikimi i Rusisë apo edhe i organizatave gjoja humanitare nga vendet arabe)! Duke patur parasysh që Lugina e Preshevës, si territor etnik Shqipëtarë, mbetet vendi i vetëm në Europë dhe më gjerë, që edhe në këtë milenium i nënshtrohemi formave më ekstreme të terrorit dhe terrorizmit shtetëror të Serbisë.

Me rastin e formimit të Qeverisë së Republikës së Kosovës dhe Qeverisë së Republikës së Shqipërisë, Lugina e Preshevës kërkon që ndihma mos të mbetet vetëm në sfera të caktuara, p.sh: pranim të kuotave të caktuara të studentëve; financim të shtëpisë së maternitetit etj, por të zgjerohet dhe avansohet sidomos në çështjet më jetike!

Zgjedhja e Statusit politik të Luginës së Preshevës, mbetet aspirate më primare.

Më: 18.06.2017



Drita Jashari, absolvente në fakultetin juridik të Universitetit të Prishtinës

